# ﴿ الاعتكاف مشروع في رمضان وغيره ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: A mund të kryhet itikafi në çdo kohë? Apo nuk mund të kryhet vetëm se në Ramazan?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i Allahut ..

Itikafi është synet në çdo kohë, në Ramazan dhe jashtë tij por, në Ramazan është më i vlefshëm, e sidomos përforcohet vlera e tij më tepër në dhjetë ditët e fundit.

Dhe në këtë aludojnë argumentet që në përgjithësi e preferojnë kryerjen Itikafit. Këto argumente e përfshijnë kryerjen e tij në Ramazan dhe jashtë tij.

Imam Neveviu thotë: "Itikafi është synet me konsensusin e dijetarëve (el ixhma) si dhe nuk obligohet vetëm se me anë të zotimit (nedhrit) gjithashtu me konsensusin e dijetarëve. Ai preferohet të kryhet sa më shpesh e më së shumti preferohet në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit."[1]

Dhe ka thënë gjithashtu: "Itikafi më i preferuar është ai që shoqërohet me agjërim. Koha më e mirë e kryerjes së tij është muaji Ramazanit e në Ramazan koha më e preferuar janë dhjetë ditët e fundit."[2]

Shejh Albani (Allahu e mëshiroftë) në librin e tij "Kijam Ramadan" thotë: "Itikafi është synet në Ramazan dhe në pjesët e tjera të vitit. Bazë për këtë është fjala e Allahut të lartësuar: *"E kur jeni të izoluar (në i'tikafë) në xhamia, mos t'u afroheni atyre (për marëdhënie intime)."* (El Bekare:187) gjithashtu hadithet e sakta të transmetuara për itikafin e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) si dhe lajmet e shumta të transmetuara nga Selefi për këtë ..

*Është vërtetuar se Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) ka bërë Itikaf në dhjetë ditë të Shevalit."*[3]

---

[1] El Mexhmu:6/475.
[2] El Mexhmu: 6/489.
[3] Buhariu dhe Muslimi.

Si dhe Umeri (Allahu qoftë i kënaqur me të) i tha Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të): "Jam zotuar në kohën e injorancës se do të bëj itikaf një ditë në Qabe? E Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) i tha: *"Përmbushe zotimin tënd."* E ai qëndroi në itikaf një natë.[4]

Koha më e preferuar e Itikafit është në Ramazan për shkak të hadithit të Ebu Hurejres (Allahu qoftë i kënaqur me të):

*"Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) për çdo Ramazan hynte në itikaf dhjetë ditë e në vitin në të cilin vdiq hyri në Itikaf njëzet ditë."*[5]

Pra, koha më e mirë për kryerjen e itikafit është fundi i muajit Ramazan, sepse Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) e ka kryer itikafin në dhjetë ditët e fundit të tij derisa ia mori shpirtin Allahu i lartësuar."[6] [7]

Shejh Ibn Bazi thotë: "Nuk ka dyshim se itikafi në xhami është adhurim prej adhurimeve dhe në Ramazan është më i preferuar se jashtë tij .. dhe ai lejohet në Ramazan dhe jashtë tij." [8] [9]

[4] Buhariu dhe Muslimi.
[5] Buhariu.
[6] Buhariu dhe Muslimi.
[7] "Kijam Ramadan". Kjo pjesë është paraqitur në version i shkurtuar dhe të përmbledhur.
[8] Mexhmuul Fetava: 15/437.
[9] Shiko librin Fikhul Itikaf të Dr. Halid El Mushejkih: 41.